# URIME DITËLINDJEN SHENJTA NËNË TEREZA

# LUTU DHE NDËRMJETËSO PËR NE TEK KRISHTI

**Skender Jashari-Zjarri**

Njerëzimi dhe veçmas Kombi ynë, ka një Nënë, quhet Shenjtja Nënë Tereze!

Simboli i Nënës Shqipëtare, i njohur në mbarë botën, për vyrtyte, të cilat i admiron njerëzimi, tashmë i jep vendin meritor përmes Shenjtës Nënë Tereza! U plotësu Binomi i Figurave Kombëtare, të përbërë nga Gjergj Kastrioti dhe tash nga Nënë Tereza!

Më 26.08.1910 u lind në Shkup të Shqipërisë ( pjesë e Vilajetit të Kosovës) nën Perandorinë Osmane!

Kisha Katolike, nuk ka njohur asnjë Shenjte tjetër me emërin Nënë, epitet që sërish gëzon, krenon dhe nderon Kombin Shqipëtarë!

Kongregacioni i Misionareve të Bëmirësisë, të cilën e themeloi Shenjta Nënë Tereza, në vitin 2012, kishte më tepër se 4500 motra dhe vepronin në 133 vende të botës!

Që për së gjalli e nderoi njerëzimi, për humanizmin e pashoq që bëri, u nderu edhe me çmime ndërkombëtare, si më 1962 me Çmimin e Paqes Ramon Magsaysay dhe më 1979 me Çmimin Nobel për Paqe!

Më 19 tetor 2003, u Lumturua duke u quajtur “Tereza e Bekuar e Kalkutës”! Për t'u kanonizu si Shenjtore, duhej t'i njiheshin dy mrekulli, në bazë të Kishës Katolike, e që mrekullinë e dytë e njohu Papa Françesku, në dhjetor 2015. Kanonizimi i saj u bë më 4 shtator 2016!

Ndërroi jetë më 5 shtator 1997, e që më 5 shtator 2017, do bëhet Shugurimi i Katedrales Shenjtja Nënë Tereza në Prishtinë, nga Kardinali Ernest Troshani!

Në Qiell- tek Krishti, për ne Shqipëtarët, ndërmjetëson kjo Shenjte!

Shqipëtarët e kemi edhe një Arsye më shumë, që t'a lusim Zotin në Gjuhën tonë Shqipe!

Më:26.08.2017



Skender Jashari i burgosur politik nga EULEX, për rastet e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë së Serbisë në Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është pjesë e marrur nga punimi i bërë gjatë qëndrimit në burgimin politik!

Master drejtimi juridiko-penal dhe studime joformale ushtarake.